**_Pyetja: A ka mundësi të bashkojmë mes nijetit të agjërimit të tre ditëve prej çdo muaji dhe agjërimit të ditës së Arafatit dhe a i marrim dy shpërblimet?_**

**_Përgjigja:_**

Ibn Uthejmi (Allahu e mëshiroftë) thotë: Bashkimi (gërshetimi apo ngërthimi) mes ibadeteve (adhurimeve) është dy llojesh:

*Një lloj që nuk është i saktë:* Dhe kjo nëse adhurimet synohen vetvetiu apo i pasojnë të tjerat, me këtë rast adhurimet nuk mund të bashkohen mes vete. *Shembull për këtë:* Një njeri i ka kaluar syneti i sabahut derisa ka lindur dielli dhe ka ardhur koha e Duhasë, me këtë rast syneti i sabahut nuk mjafton edhe për dy rekatet e Duhasë dhe as namazi i Duhasë për synetin e sabahut e gjithashtu nuk vlen edhe bashkimi mes tyre. Kjo sepse: Syneti i sabahut është i pavarur dhe namazi i Duhasë është i pavarur, kështu që nuk mjafton të kryhet njëra për tjetrën.

Gjithashtu nëse një adhurim pason diçka që është para saj, atëherë nuk bashkohet, kështu që nëse thotë një njeri: Unë dua që ta bëj nijet me namazin e Sabahut si farzin ashtu edhe synetin. I themi: Kjo nuk vlen, sepse syneti i sabahut është pasuese e namazit dhe për këtë nuk vlen të kryhet për të.

*Dhe lloji i dytë (i saktë):* Të jetë qëllimi prej adhurimit vetëm veprimi i tij, ndërsa vetë adhurimi të mos jetë i synuar, e me këtë rast ka mundësi të bashkohen adhurimet. *Shembull për këtë:* Një njeri ka hyrë në xhami dhe njerëzit janë duke falë sabahun. Dihet që ai që hyn në xhami nuk ulet përderisa nuk i falë dy rekate. Kur ky njeri t'i bashkohet imamit në namazin farz kjo i vlen atij edhe për dy rekatet, pse ndodh kjo? Sepse qëllimi është t'i falësh dy rekate kur hynë në xhami.

Gjithashtu nëse njeriu hynë në xhami paradite dhe i falë dy rekate duke i bërë nijet për Duhanë, atëherë kjo i vlen edhe për dy

rekatet e tehijjetul mesxhidit (dy rekatet me rastin e hyrjes ne xhami) e nëse i bën nijet të dyja kjo është më mirë.

*Kjo është rregulla për sa i përket bashkimit mes adhurimeve.*

*E kësisoj është edhe agjërimi, si p.sh. agjërimi i ditës së Arafatit.* Për qëllim është që kur të vjen kjo ditë të jesh agjërueshëm, qoftë nëse e ke bërë nijet se kjo është prej tre ditëve që agjërohen çdo muaj apo e ke bërë nijet për ditën e Arafatit. Por, nëse e bën nijet për ditën e Arafatit vetëm, atëherë kjo nuk vlen për tre ditët ndërsa nëse e bën nijet si një nga tre ditët, atëherë vlen edhe për ditën e Arafatit, e nëse i bën nijet të gjitha është më mirë.[1]

E Allahu e dinë më së miri.

[1] Likaul Babil Meftuh: 19/51.